# Duaja – vlera dhe rregullat e saj

Falënderimi i takon Allahut dhe paqja e mëshira qofshin për të Dërguarin e Allahut, familjen dhe shokët e tij e më pas:

Ky është një porosi e shkurtër rreth "Duasë dhe vlerës së saj" e lusim Allahun që të ketë dobi prej saj dhe ta vendosë në peshojën e veprave tona të mira e ai është që Dëgjon lutjen dhe i Përgjigjet asaj.

## Vlera e Duasë

Allahu i lartësuar thotë: *"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem"* (Gafir: 60) dhe thotë: *"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua."* (El Bekare: 186) dhe Pejgamberi ka thënë: *"Duaja është vetë adhurimi"* ***pastaj ka lexuar*** *"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem"* (Gafir: 60)

- Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Adhurimi më i mirë është duaja"*
- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *"Nuk ka asgjë më të ndershme te Allahu se sa duaja".*
- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *"Zoti i juaj – qoftë i lartësuar e madhëruar – është i turpshëm dhe bujar. Turpërohet nga robi i tij kur i ngrit dy duart drejt Tij që t'ia kthej të thata dhe të dështuara. "*
- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *"Caktimin e Allahut nuk mund ta kthen askush pos duasë dhe nuk e shton jetë asgjë tjetër pos mirësisë."*
- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *" Nuk ka ndonjë mysliman që e lut Allahun me një lutje në të cilën nuk ka mëkat apo ndërprerje të lidhjeve farefisnore e që*

*mos t'ia jep Allahun njërën nga këto të tri: Ose ia shpejton atij lutjen e tij, ose ia deponon atë në botën tjetër apo ia largon nga e keqja të ngjashme sikurse ajo për të cilën është lutur. Shokët e tij thanë: Atëherë, do të shtojmë lutjet e Ai tha: Allahu u shton edhe më."*

- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *"Ai që nuk kërkon nga Allahu, Allahu i hidhërohet atij."*
- Dhe ka thënë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të): *"Njeriu më i paaftë është ai që tregohet i paaftë për të bërë dua dhe njeriu më koprrac është ai që nuk e kthen selamin."*

## Kushtet dhe rregullat e lutjes si dhe shkaqet e pranimit të saj

1. Sinqeriteti ndaj Allahut të lartësuar.
2. Të fillon me falënderimin e Allahut dhe lavdërimin e Tij e pastaj me salavatet ndaj të Dërguarit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të). Si dhe e përfundon lutjen me këtë.
3. Vendosmëria gjatë lutjes dhe bindja në përgjigje nga Allahu.
4. Insistimi gjatë duasë dhe mos ngutja.
5. Përjetimi i lutjes me zemër.
6. Lutja në mirëqenie dhe në raste të vështira.
7. Nuk i lutet vetëm se Allahut.
8. Mos lutja kundër familjes, pasurisë, fëmijëve dhe vetes së tij.
9. Ulja e zërit gjatë duasë sa të jetë në pozitën mes uljes së shumtë të zërit dhe zërit të lartë.
10. Pranimi i mëkatit dhe kërkimi i faljes për të si dhe pohimi i dhuntive dhe falënderimi Allahut për to.
11. Kujdesi për kohët kur pranohet lutja dhe iniciativa për të shfrytëzuar gjendjet, vendet dhe kohët të cilat pritet pranimi i duasë në to.
12. Mos ngarkimi i vetes me rimë të fjalive gjatë duasë.
13. Shfaqja e nënshtrimit, përuljes, shpresës dhe frikës.
14. Shumimi i veprave të mira, sepse ato janë shkak i madh në pranimin e duasë.

15. Kthimi i dëmeve të shkaktuara duke ia bashkëngjitur pendimin.
16. Lutja nga tri herë.
17. Kthimi drejt Kibles.
18. Ngritja e duarve gjatë lutjes.
19. Marrja abdes para lutjes nëse i lehtësohet.
20. Të mos ta tepron gjatë lutjes.
21. Të fillon lutësi me veten e tij kur të lutet për të tjerët.
22. T'i afrohet Allahut të lartësuar me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta apo me ndonjë vepër të cilën e ka punuar vetë lutësi apo me lutjen e ndonjë njeriu të mirë për të.
23. Afrimi te Allahu me shumimin e adhurimeve vullnetare pas farzeve dhe kjo është prej shkaqeve më të mëdha të pranimit të lutjeve.
24. Ushqimi, pija dhe veshmbathja e tij të jenë nga pasuria e fituar me hallall.
25. Të mos lutet për ndonjë mëkat apo për t'i ndërprerë lidhjet farefisnore.
26. Të lutet për vëllezërit e tij myslimanë, e është mirë t'i veçojë me lutje prindërit, dijetarët, njerëzit e mirë dhe adhuruesit. Si dhe të veçojë me lutje ata të cilët me përmirësimin e tyre ka përmirësim për myslimanët sikurse udhëheqësit e të tjerët. Si dhe të lutet për myslimanët e dobët dhe atyre që iu është shkaktuar padrejtësi.
27. Të kërkojë nga Allahu çdo të vogël dhe të madhe.
28. Të urdhërojë në vepra të mira dhe të ndalojë nga e keqja.
29. Largimi nga të gjitha mëkatet.

## Kohë, vende dhe gjendje preferohet në to lutja

1. Nata e Kadrit.
2. Pjesa e fundit e natës dhe gjatë kohës së syfyrit.
3. Pas namazeve farze.
4. Mes ezanit dhe ikametit.

5. Një orë për çdo natë.
6. Gjatë ezanit për namazet farze.
7. Gjatë rënies së shiut.
8. Kur të marshojnë radhët në luftë për Allahun.
9. Një orë për çdo xhuma e sipas mendimit më të saktë ajo është ora e fundit prej orëve të ikindisë para perëndimit të diellit.
10. Gjatë pirjes së ujit zemzem duke ia shoqëruar kësaj nijetin e sinqertë.
11. Gjatë sexhdes në namaz.
12. Gjatë leximit të Fatihas dhe përjetimit të asaj që thuhet në të.
13. Kur ta ngritë kokën nga rukuja dhe të thotë: Rab-ben ave lekel hamd, hmaden kethiren tajjiben mubareken fihi. (O Zoti ynë ty të takon falënderimi, falënderime të shumta të mira dhe të bagtshme.
14. Gjatë thënies Amin në namaz.
15. Kur të këndojnë gjelat.
16. Lutja pas animit të diellit para namazit të drekës.
17. Lutja e luftëtarit në rrugë të Allahut.
18. Lutja e Haxhiut.
19. Lutja e atij që kryen Umren.
20. Lutja gjatë sëmundjes.
21. Lutja kur të zgjohemi nga gjumi e lutja e transmetuar për këtë është fjala e tij: *"La ilahe il-lAllahu vahdehu la sherike lehu. Lehul mulku ve lehul Hamdu ve huve ala kul-li shejin Kadir. Elhamdulil-lah ve subhanAllah ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lah.*[1] *Pastaj thotë: O Zot më fal mua – apo lutet – dhe i pranohet atij. E nëse merr abdes dhe falet i pranohet namazi i tij."*
22. Nëse fle me abdes dhe kur të ngritët gjatë natës lutet.

[1] Përkthimi në shqip: "Nuk meriton askush adhrimin pos Allahut i cili nuk ka shok. Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe ai ka mundesi për çdo gjë. Falënderimi i takon Allahut dhe i pastër nga çdo e metë është Ai dhe nuk ka mundësi e as fuqi vetëm se me Allahun."

23. Gjatë lutjes me fjalët: *"La ilahe il-la ente subhaneke in-ni kuntu minedh-dhalimin."*[2]
24. Lutja e njerëzve pas vdekjes së dikujt.
25. Lutja pas lavdërimit të Allahut dhe salavateve ndaj të Dërguarit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) në uljen e fundit.
26. Kur ta lusim Allahun me emrin e Tij më të madh që kur lutet me të përgjigjet dhe kur i kërkohet me të jep.
27. Lutja e myslimanit për vëllanë e tij mysliman në mos prezencën e tij.
28. Lutja e Arafatit në ditën e Arafatit.
29. Lutja gjatë muajit të Ramazanit.
30. Lutja gjatë tubimit të myslimanëve për përmendjen e Allahut.
31. Lutja gjatë fatkeqësisë me fjalët: *"Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi. O Zoti im më shpërble për fatkeqësinë time dhe më zëvendëso atë mua me më të mirë."*
32. Lutja me rastin e nënshtrimit të zemrës drejt Allahut dhe forcimit të sinqeritetit.
33. Lutja e atij që iu është bërë padrejtësi kundër zullumqarit.
34. Lutja e prindit për fëmijën e tij.
35. Lutja e prindit kundër fëmijës të tij.
36. Lutja e udhëtarit.
37. Lutja e agjëruesit gjatë iftarit.
38. Lutja e nevojtarit.
39. Lutja e udhëheqësit të drejtë.
40. Lutja e fëmijës që respekton prindërit e tij.
41. Lutja pas abdesit nëse bën dua me atë që është transmetuar e që është: *"Eshhedu en la ilahe il-lAllah vahdehu la sherike lehu. Ve eshhedu en-ne Muhammeden abduhu ve resuluhu."* Ai që e thotë këtë i hapen të tetë dyert e xhenetit dhe hyn nga cila të donë prej tyre.
42. Lutja pas gjuajtjes te Xhemreja e vogël.
43. Lutja pas gjuajtjes te Xhemreja e mesme.

[2] Përkthimi në shqip: *"O Zot, nuk e meriton askush adhurimin pos Teje dhe Ti je i pastër nga çdo e metë, ndërsa unë jam nga zullumqarët."*

44. Lutja brenda Qabes. E ai që falet brenda hixhrit, atëherë është sikur të falet brenda.
45. Lutja gjatë Tavafit.
46. Lutja mbi Safa.
47. Lutja mbi Merva.
48. Lutja mes Safasë dhe Merves.
49. Lutja gjatë vitrit në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit
50. Lutja gjatë dhjetë ditëve të para të muajit Dhul Hixhe.
51. Lutja pranë Mesha'ril Haram.
52. Besimtari e lutë Allahun e lartësuar kudo që është dhe në çdo moment por, këto kohë, gjendje dhe vende i veçon me kujdes të shtuar sepse, këto janë vende në të cilat pranohet lutja me lejen e Allahut.

## Gabime që bëhen gjatë lutjes

1. Të përmban lutja diç prej risive apo gjërave me të cilat i bëhet Allahut shok në to.
2. Të shpresohet vdekja dhe lutja e Allahut me këtë.
3. Lutja për shpejtimin e dënimit.
4. Lutja për diçka që nuk mund të ndodhë apo diçka që nuk mund të ndodh as logjikisht, as zakonisht nuk ndodh, e as fetarisht nuk lejohet.
5. Lutja për një punë që ka përfunduar e ka ndodhur në realitet dhe është kryer.
6. Lutet për diçka që feja tregon se nuk do të ndodh.
7. Lutja kundër familjes, pasurisë dhe vetes së tij.
8. Lutja për mëkat sikurse të lutet për ndonjë person që Allahu ta sprovon me diç prej mëkateve.
9. Lutja për ndërprerjen e raporteve farefisnore.
10. Lutja për përhapjen e mëkateve.
11. Kufizimi i mëshirës sikurse të thotë: *"O Zot më shëro vetëm mua apo më furnizo vetëm mua."*

12. Ta veçon imami veten me dua dhe jo edhe xhematin kurse ata bëjnë amin pas tij.
13. Mos edukata gjatë lutjes sikurse të thotë: *"O Zot i qenve, o Zot i majmunëve apo o Zot i derrave."*
14. Lutja në formë provimi të Allahut të lartësuar sikurse të thotë: *Do ta provoj të lutem e ta shoh apo më pranohet mua apo jo.* Apo fjala e disa prej njerëzve: *Do ta lus Allahun e nëse nuk bën dobi, nuk bën dëm.*
15. Të jetë qëllimi prej duasë i keq.
16. Të mbështetet njeriu gjithmonë te të tjerët për dua dhe të mos kujdeset për t'u lutur vet.
17. Gabimet e shumta gjatë duasë e sidomos kur gabimi e ndryshon kuptimin. Ndërsa ai që nuk e di kuptimin si dhe nuk e njeh gjuhën është i arsyetuar.
18. Mos kujdesi të zgjidhen emrat dhe cilësitë e Allahut të përshtatshme për duanë.
19. Pesimizmi dhe bindja e dobët se do t'iu përgjigjet duasë.
20. Veçimi gjatë duasë për të cilin nuk ka nevojë sikurse të thotë: *"O Allah fali prindërit tanë dhe nënat e tona, gjyshërit dhe gjyshet e tona, hallat e tona ..."* e kësisoj vazhdon duke përmendur hollësisht të afërmit, fqinjët dhe të tjerët. Por, nëse veçimi dhe sqarimi janë të logjikshëm dhe të kufizuar, atëherë nuk është problem të thuhen.
21. Lutja me emra të Allahut që nuk janë përmendur në Kuran dhe synet.
22. Teprimi në ngritjen e zërit.
23. Fjala e disa prej njerëzve gjatë duasë: *"O Zoti im unë nuk të lus ta kthesh caktimin Tënd por, kërkoj nga Ti butësi në të."*
24. Lidhja e duasë me dëshirën sikurse të thotë: *"O Zoti im nëse do më fal mua."* Obligim është vendosmëria gjatë lutjes.
25. Qarja artificialisht dhe ngritja e zërit gjatë saj.
26. Mos ngritja e duarve nga imami kur të kërkon zbritje e shiut gjatë hutbes së xhumasë.
27. Zgjatja e duasë gjatë Kunutit dhe lutja për atë që nuk përshtatet me qëllimin e tij.